*Pyetja:* Cili është shpërblimi i përgatitur për dhënien iftar agjëruesit?

*Përgjigja:* Zejd b. Halid El Xhuhenijj transmeton se Pejgamberi (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të) ka thënë:

*"Ai që i jep iftar agjëruesit do ta ketë shpërblimin e tij duke mos i munguar agjëruesit nga shpërblimi i tij asgjë."*[1]

Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) ka thënë: Qëllimi me 'dhënien iftar' është të ngopurit e tij.[2]

Selefi (gjeneratat e para) kujdeseshin për dhënien e ushqimit dhe e shihnin këtë si një ndër adhurimet më të vlefshme.

Prej Aliut (Allahu qoftë i kënaqur me të) transmetohet të ketë thënë: *"Që t'i thërras dhjetë shokë të mi dhe t'i ushqej me një ushqim që ju pëlqen është më e vlefshme te unë se sa ta blej një rob më pas ta liroj atë."*[3]

Ebu Suvar El Adevijj ka thënë: *"Disa njerëz prej fisit Beni Adijj faleshin në këtë xhami dhe kurrë asnjëri prej tyre nuk bënte iftar i vetëm. Nëse e gjenin dikë që hante me ta hanin në shtëpi përndryshe e nxirrnin ushqimin e tyre në xhami dhe hanin së bashku me njerëzit."*[4]

Prej adhurimit të *'dhënies ushqim'* rrjedhin shumë adhurime të tjera si: Afërsia dhe dashuria ndaj atyre që i ushqen dhe kjo bëhet shkak për të hyrë në Xhenet. Pejgamberi (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të) thotë:

---

[1] Tirmidhiu me nr: 807 dhe Ibn Maxheh me nr: 1746. Hadithin e konsideron të saktë Ibn Hibbani: 8/216 dhe Albani në "Sahih El Xhami" me nr: 6415.

[2] El Ihtijarat: 194

[3] Ez Zuhd li Henad: 1/345

[4] Elberxhelani në "El KErem ve El Xhud": 53

*"Nuk do të hyni në xhenet derisa të mos besoni e nuk do të besoni derisa të mos e doni njëri tjetrin."*[5]

Sikur që buron prej kësaj ndeja me njerëzit e mirë dhe llogaritja e shpërblimit për ndihmën e tyre në kryerjen e adhurimeve për të cilat janë forcuar me ushqimin tënd.

***Pyetja:*** Dua të më tregoni sa a hyn në hadithin: "*Ai që i jep Iftar agjëruesit ..*" edhe dhënia iftar një të afërmi i cili nuk është i varfër?

***Përgjigja:*** Këtë hadith e ka transmetuar Zejd b. Halid El Xhihenijj i cili thotë se Pejgamberi (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të) ka thënë:

*"Ai që i jep iftar agjëruesit do ta ketë shpërblimin e tij duke mos i munguar agjëruesit nga shpërblimi i tij asgjë."*[6]

Hadithi është i përgjithshëm dhe e përfshin çdo agjërues qoftë i pasur apo i varfër si dhe e përfshin të afërmin dhe të tjerët.[7]

Ndoshta dhënia iftar atij të afërmit ka shpërblim më të madh sepse ai me këtë e arrin shpërblimin për dhënien iftar agjëruesit dhe shpërblimin për respektimin e të afërmve.

Dhe kjo përderisa agjëruesi që nuk është i afërm nuk është i varfër apo gjen me çka të bëjë iftar në të kundërtën dhënia iftar të varfërit ka shpërblim më të madh për shkak të përmbushjes së nevojës së tij.

---

[5] Muslimi me nr: 54
[6] Tirmidhiu me nr: 807 dhe e konsideron të saktë Albani në "Sahih El Tergib ve Et Terhib" me nr: 1078.
[7] Fejdul Kadir lil Munavi: 6/243

Kjo është e njëjtë sikurse që lëmosha (sadaka) për të varfërin e afërm është më e mirë se sa lëmosha ndaj të varfërit që nuk është i afërm.

Selman b. Nasir Ed Dabij (Allahu qoftë i kënaqur me të) ka thënë: Pejgamberi (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të) thoshte:

*"Sadaka ndaj një të varfëri është një sadakë ndërsa sadaka ndaj të afërmit është dy: Sadakë dhe respekt i lidhjeve farefisnore."*[8]

Ibn Haxheri (Allahu e mëshiroftë) ka thënë: *"Nuk është patjetër që dhurata ndaj të afërmit të jetë më e mirë përherë për shkak se ka mundësi që i varfëri të jetë i nevojshëm për atë gjë e dobia prej sadakës me këtë rast është më e madhe përkundër të parit."*[9]

**Si përfundim:** Dhënia iftar të afërmit hyn në fjlaën e Pejgamberit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të): *"Ai që i jep iftar agjëruesit do ta ketë shpërblimin e tij .."* Si dhe ndoshta dhënia atij iftar është më e vlefshme se sa dhënia iftar atij që nuk është i afërm. E ndodh edhe e kundërta dhe kjo sipas nevojës së secilit prej tyre dhe nga dobitë që rrjedhin nga dhënia iftar.

---

[8] Tirmidhiu me nr. 658 dhe Ibn Maxheh me nr: 1844 e Albani e konsideron të saktë në librin e tij "Sahih Et Tergib ve Et Terhib":1/217

[9] Fethul Bari: 5/219